# Dëshmia e fjalës “Muhammedun resulullah”

# شهادة أن محمدا رسول الله

< باللغة الألبانية >

**Abdullah Ahmed El-Huvejl**

عبد الله بن أحمد الحويل

**Përktheu: Jusuf Kastrati**

ترجمة: يوسف كاستراتي

## Dëshmia “Muhammedun resulullah”

**Argumenti i kësaj dëshmie është fjala e Allahut:**

﴿لَقَدْ جَاءَكُمْ رَسُولٌ مِّنْ أَنفُسِكُمْ عَزِيزٌ عَلَيْهِ مَا عَنِتُّمْ حَرِيصٌ عَلَيْكُم بِالْمُؤْمِنِينَ رَؤُوفٌ رَّحِيمٌ﴾

**﴾Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët.﴿** [1]

Po ashtu fjala e Allahut:

﴿إِذَا جَاءَكَ الْمُنَافِقُونَ قَالُوا نَشْهَدُ إِنَّكَ لَرَسُولُ اللَّهِ وَاللَّهُ يَعْلَمُ إِنَّكَ لَرَسُولُهُ وَاللَّهُ يَشْهَدُ إِنَّ الْمُنَافِقِينَ لَكَاذِبُونَ﴾

**﴾Allahu e di se ti je i dërguari i Tij,...﴿** [2]

**Domethënia e saj:**

Vërtetim i plotë nga thellësia e zemrës, i cili përputhet me fjalët që i shqipton gjuha se Muhamedi është robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij tek të gjitha krijesat, njerëzit dhe xhinët.

**Shtyllat e kësaj dëshmie:**

1. Pranimi se Muhamedi ﷺ është i dërguar i Allahut.

Argument për këtë është thënia e Allahut:

﴿مُّحَمَّدٌ رَّسُولُ اللَّهِ﴾

**﴾Muhamedi është i Dërguar i Allahut.﴿** [3]

2. Besimi se Muhamedi ﷺ është rob i Allahut.

Allahu e përshkroi atë si rob në çështjet më madhështore, ku bën pjesë çështja e thirrjes në rrugën e Allahut, duke thënë:

﴿وَأَنَّهُ لَمَّا قَامَ عَبْدُ اللَّهِ يَدْعُوهُ كَادُوا يَكُونُونَ عَلَيْهِ لِبَدًا﴾

[1] Sureja et-teube, 128.
[2] Sureja el-munafikunë, 1.
[3] Sureja el-fet’h, 29.

**﴿Kur robi i Allahut (Muhamedi), u ngrit t’i lutej Atij, ata (xhinët) u tubuan rreth tij si shtëllungë.﴾** [4]

Pra, ai është i dërguar që nuk përgënjeshtrohet dhe rob që nuk adhurohet.

**Kushtet e kësaj dëshmie:**

1. Vërtetimi i çdo gjëje për të cilën na ka lajmëruar Muhamedi ﷺ.
2. Bindja ndaj urdhrave të tij.
3. Shmangia nga ajo prej së cilës na ka ndaluar.
4. Adhurimi i Allahut vetëm në mënyrën që ai e ka ligjësuar.

Marrë nga libri “Teuhidi i thjeshtësuar”, Abdullah El-Huvejl

[4] Sureja el-xhinn, 19.